Tendenca e Serbisë për ta cilësu Grupin e Dobrosinit si terrorist islamik

Më 03.07.2012, me rastin e marrjes time në pyetje nga Prokurori Maurizio Salustro, akuzohem si terrorist islamik. Kjo informat ishte një dëshmi shtesë që Serbia tërë kohën tentonte që familjen time( dhe mua) të na identifikonte me islamizëm! Mirëpo kurrë nuk ia kishte arritur! Në çastin e parë reagoi ndaj prokurorit duke i thënë:" s'jam musliman, jam katolik…" Pasi e verifikoi këtë thënije time, atëherë tërheqi këtë cilësim- terrorist islamik( dhe nuk ka mund ta përdorë në asnjë çast!) Në arrestimet e mia, më 01. 07.2012 si dhe më 16.10.2012, nga Policia e EULEX-it, mbetet i vetmi rast ku absolutisht Policia e Kosovës aspak nuk merr pjesë dhe as nuk i jepen asnjë informatë në lidhje me rastet! Sepse Policia e EULEX-it e porositur përmes prokurorit të njohur tashmë Maurizio Salustro, materialet në lidhje me këtë rast i mba shumë sekret nga Policia jonë, nga dyshimet që mund të më jepnin informata për rastet!

Gjatë gjykimit, shumica e pjestarëve të Grupit të Dobrosinit, personalisht mua disa nga ta, më kishin kërku që të vë në spikam besimin tim, ngase kishin frikë që mos do dënoheshin si terrorist islamik ( dmth do mund të merrnin dënime të rënda me burgim)!

Mirëpo vërtetë një pjesë e mirë e këtij grupi, nuk kishte asnjë element të theksuar të asnjë feje( e as të asaj islame!). Madje shumica nga 9 të dënuarit si pjesë e Grupit të Dobrosinit, vetëm 2 kishin qenë më herët student por që nuk ishin më- të gjithë të tjerët studionim në fakultete në bachelor e ca edhe në master. Nga të krahasuarit me rastet tjera, struktura e këtij grupi është plotësisht që dallon- krahasoni grupet tjera që janë akuzu a dënu për terrorizëm( janë me shkollë të ulët, e ca edhe me shkollim teologjik sidomos të sektit vehabi).

Por që nga koha e paraburgimit, ndaj një pjese të të akuzuarve të këtij grupi, iu ofroheshin sidomos agjentë vehabist( të cilët në burgjet e Kosovës, sidomos në QKD-Qendrën Korrektuese Dubravë, QPL-Qendrën e Paraburgimit Lipjan dhe QPGJ-Qendrën e Paraburgimit në Gjilan, kanë detyra në rekrutim, radikalizim, ekstremizim, organizim të grupeve terroriste vehabiste- të dirigjuara direkt apo edhe indirekt nga Shërbimi Sekret i Serbisë!). Këta agjentë synonin që anëtarët e këtij grupi edhe në burgje të Kosovës të identifikohen si ekstremist islamik! Mirëpo edhe gjatë paraburgimit dhe pastaj burgimit, nuk ia arritën që t'i identifikonin qoftë edhe ndonjërin nga ta, si ekstremist islamik!

Më 18.12.2013, vetëm më pak se ca muaj( nga shpallja e aktgjykimit dënues më 16.10.2013), policia e Serbisë minon dhe detonon eksplozivin duke e djegur plotësisht shtëpinë time në fshatin Rahovicë komuna e Preshevës! Të nesërmen Më 19.12.2013, në burgun e Dubravës, më vie kërcënimi, nga Serbia, që :" edhe në burg do na sulmoj a do na helmoj me pije a ushqim"- për ç'gjë njoftoj drejtorin e pavionit II dhe Drejtorin e Përgjithshëm të QKD-së( mirëpo asgjë asnjëri nuk ka ndërmarrë!). Më 07.02.2014, sulmohem fizikisht nga dy të burgosur ordiner, mirëpo që në rrahje ata mbetën të lënduar- për ç'gjë qëllimisht fajsohesha si fajtor! Pas këtij rasti ish-funksionari i Serbisë( drejtori i njësisë Delta të QKD-së), si dhe drejtoria e përgjithshme e QKD-së, na ofrojnë siguri! Dërgohem në pavionin VIII të Sigurisë së Lartë të QKD-së, mirëpo ku më qershor-korrik 2014, drejtori i këtij pavioni i përfshirë në rekrutim, radikalizim, ekstremizim, organizim të grupeve terroriste vehabiste, pasi kisha shkruar

shkresa drejtuar institucioneve kompetente për veprimtarinë e tij antiligjore, kërcënohem( duke vetëtregu se çfarë ishte!). Gjatë fundmuajit qershor dhe fillim korriku 2014 dërgon dy pjestarë të një grupi terrorist vehabist, për të më kërcënu- për këtë edhe për më shumë, janë me dhjetra shkresa nëpër shumicën e institucioneve gjegjëse!

Ngaqë nuk pati sukses agjentura serbe, përmes kërcënimeve a sulmeve kundër meje dhe vëllaut tim si dhe kundër qëndrimit të grupit si tërësi( që mos të quhej grup terrorist islamik), atëherë nga muaji qershor 2014, ingranohet edhe një person në luftën speciale! Për shkaqe që të nxjerrë sa më shumë informata, s'mund me këtë rast të shpalos çdo detaj, por do e paraqesë si dukuri!

Nga qershor 2014, akrtivizohet një person, i cili është dënu si pjesë e grupit, mirëpo që realisht është përfshi nga EULEX( prokurori Salustro) për ta manipulu grupin si tërësi! Veprimtaria e tij, është e lidhur me aktivitete të shërbimeve informative të një partie politike në Kosovë, si dhe në lidhje me fundamentalist islamik...! Ky person kishte detyrën që sa më shumë nga të burgosurit e këtij grupi, të i kthente kundër meje( që edhe pse kisha marr përgjegjësi maksimale penale në këtë gjykim, për t'i lehtësu nga përgjegjësia penale shumicën, edhe pse s'kishte asgjë të vërtetë që më fajësonte mua).

S'do flas këtu, për aktivitetet e tij, derisa isha në burg, por vetëm në lidhje me gjykimin! Në gjykat të Apelit në Prishtinë, derisa unë, paraqesja fjalën kundër terrorit të Serbisë kundër meje dhe familjarëve të mi, në Kosovë, si dhe kundër pronës( shtëpisë) në Rahovicë të Preshevës, dy personat e manipuluar nga ky agjenti vehabist, gjegjësisht njëri prej tyre, nga pas shpina ime, më thotë:" çfarë Serbie bre, leje, s'ta ka bo Serbia!"

Ndërsa edhe gjatë shqyrtimit gjyqësor të sotëm( në rigjykim pas shpalljes së pafajshëm nga Gjykata Supreme)( më 07.09.2014), akuzohem pas shpine nga ky person, sikur unë qenkam antiislamist që fyej përmes facebook-ut-( duke mohu qëllimisht që unë kritikoj Agjenturat e Serbisë që dirigjojnë Vehabist të caktuar, që operojnë në Trojet tona- veçmas në Kosovë, e asesi s'jam antiislamist)!

Skender Jashari, pjesë i grupit të Dobrosinit.